# MBRETI I YJEVE

Kishte ardhur vera. Çdo vend ishte zbukuruar me lule. Ardhja e një stine të bukur po i ftonte njerëzit për të qëndruar bashkë me natyrën.

Bujari e kalonte pothuajse gjithë ditën në bahçe dhe në park, sepse shkollat ishin pushim. Atij nuk i pëlqente të qëndronte në shtëpi në kohë të mirë, ecte e shëtiste siç donte dhe kënaqej me atmosferën verore.



Ishte fundjavë. Babai i tha Bujarit:

-Nesër është e diel. Do shkojmë në pyll dhe do të bëjmë piknik.

Bujari u gëzua shumë. Vrapoi dhe e përqafoi babain. I ati i tha:

-Përgatitu për nesër!

Bujari e futi topin e tij në çantë. Nënës i kërkoi një litar për të bërë një kolovajzë në pyll. Mori fletoren e vizatimit dhe lapsat e bojës, i vendosi në çantë dhe tha me vete: “Ndoshta vizatoj në pyll.”

Të nesërmen, u ngritën herët në mëngjes dhe shkuan në pyll. Pylli ishte shumë i bukur. Rreth e rrotull kishte me qindra pemë. Koha ishte e bukur dhe e ngrohtë. Kishte lule ngjyra-ngjyra dhe flutura të bukura.



Bujari u largua nga prindërit dhe doli në pyll për të shëtitur.

Babai e pa dhe i thirri:

-Nuk duhet të largohesh shumë prej nesh. Mund të jetë e rrezikshme.



Pas këtyre fjalëve, Bujari u kthye sërish pranë familjes.

Së pari, luajti top me babain, pastaj bëri një vizatim të bukur të peizazhit përreth.

Nëna kishte përgatitur drekën. Hëngrën të gjithë së bashku.

Ajri i pastër ia hapi Bujarit oreksin. Ai hëngri aq shumë sa iu fry barku.

-Babi! A mund të më bësh një kolovajzë?

-Mirë, eja ta bëjmë bashkë.

Së bashku bënë një kolovajzë të bukur. Edhe nëna i shtroi një minder në kolovajzë. Bujari u shtri në kolovajzën e butë. Kur po lëkundej sa andej këtej, i erdhi aq shumë gjumë, sa gati i mbylleshin sytë.

Ai po shëtiste në pyll. Pylli ishte aq i bukur, saqë eci shumë dhe u largua nga familja pa e kuptuar.



Pastaj përpara i doli një luan. Bujari u hutua nga frika dhe nuk dinte çfarë të bënte. Filloi të ikte duke bërtitur, por më kot. Ngado që të shkonte, luani i vinte nga pas.



Ai filloi të bërtiste:

-Mami, Babi! Ku jeni?

Luani i tha:

-Mos bërtit kot, ata nuk mund të të dëgjojnë ty, sepse je shumë larg tyre.

Bujari vazhdonte të qante, duke thënë:

-Çfarë do të bëj unë tani?

Luani qeshte me të madhe:

-Ti nuk i dëgjove prindërit dhe u largove prej tyre. Tashmë nuk mund t'i gjesh dot ata.

Bujari vraponte i frikësuar. Luani e ndiqte nga pas. Bujari kthente kokën pas dhe shikonte luanin duke e ndjekur. Pa qiellin. Ishte duke ardhur mbrëmja.

Ai vazhdonte të bërtiste:

-Mami ku je? Babi ku je? Pastaj filloi të lutej:

-O Zot! Më ndihmo!

Në ato momente, nga qielli zbriti një ylber. U emocionua shumë kur e pa ylberin ngjyra-ngjyra.

Luanin e kishte prapa. E kuptonte se nuk ikte dot prej tij.

Luani i tha:

-Kudo që të shkosh, unë do të të gjej. Mos hip mbi ylber! Kjo do të jetë shumë keq për ty.

Bujari nuk kishte rrugëzgjidhje tjetër përveçse të hipte mbi ylber. Ai hipi mbi ylberin që zbriti në tokë. Ylberi filloi ta ngrinte dalëngadalë drejt qiellit. Bujari filloi të qetësohej pak kur pa se luani ngeli poshtë.



Ylberi e ngriti drejt qiellit. Kur shikonte poshtë, çdo gjë dukej shumë e vogël.

Bujari e pyeti ylberin:

-Ku po më çon?

-Po të çoj te mbreti i yjeve.

-Kush është ai?

-Ai është mbreti i yjeve. Vetëm ai mund të të kthejë ty te familja jote.

Bujari u gëzua, ngaqë do të takonte prindërit. Ylberi e çoi te mbreti i yjeve.

Mbreti i yjeve shkëlqente aq shumë, saqë ishte e pamundur të shihej.

-Përse nuk je pranë familjes tënde?- e pyeti ai Bujarin.

Bujari i tha:

-Kam humbur. A mund të më çosh te mami?



-Sigurisht që të çoj, por së pari, kam një kusht.

-Cili është kushti?

-Dua të më japësh fjalën se nuk do të largohesh më nga nëna dhe babai yt,- i tha mbreti i yjeve.



-Kurrë nuk do të largohem më nga mami dhe babai im. Të jap fjalën për këtë,- tha Bujari.

Mbreti i yjeve i tha ylberit:

-Menjëherë dërgoje Bujarin te prindërit e tij!

Ylberi e mori sipër Bujarin, duke thënë:

-Patjetër zotëri!

Mbreti i yjeve hodhi në tokë një yll të vogël e të ndritshëm për të treguar vendin ku ndodheshin prindërit e Bujarit.



Mbreti e udhëzoi ylberin duke i thënë:

-Ndiq këtë yll! Nëna dhe babai i Bujarit janë aty ku do të bjerë ylli.

Ylberi po e dërgonte Bujarin me shpejtësi pas yllit. Ndërkohë që Bujari po lëkundej sa andej e sa këtej mbi ylber, befasisht hapi sytë.

E pa veten duke u lëkundur në kolovajzë.

Kur u ngrit nga kolovajza për t'ua treguar ëndrrën nënës dhe babait, i pa ata duke ngrënë fruta. Ata e panë Bujarin duke u zgjuar dhe i thirrën që të shkonte pranë tyre për të ngrënë.

Bujari ua tregoi me një dëshirë të madhe prindërve ëndrrën që kishte parë. Ata i thanë se ëndrra që kish-te parë, ishte aq e bukur, sa nuk mund të harrohej.

Kur po mblidhte lule ngjyra-ngjyra, që gjendeshin rreth e rrotull për t'ua dhënë nënës e babait, i pyeti:

-A ekziston mbreti i yjeve?

